**PROKURORISË THEMELORE NË PRISHTINË**

**PARASHTRUESE:** Flutura Kusari, Juriste e së drejtës së mediave dhe aktiviste për të drejtat e njeriut, xxxx, Prishtinë, 10000, Kosovë, me email: xxxx dhe numër të telefonit: xxx

Në kuptim të nenit 80, par.1 të Kodit nr. 08/L-032 të Procedurës Penale të Republikës së Kosovës, e dëmtuara ushtron këtë:

**KALLËZIM PENAL**

**KUNDËR:** Mentor Llugaliut, me banim të panjohur (https://www.facebook.com/mentor.llugaliu)

**Për shkak se:**

Mentor Llugaliu në periudhën kohore prej 3 vitesh dhe 3 muajsh (22 dhjetor 2021 – 27 shkurt 2025) në mënyrë obsesive dhe përmes 101 publikimeve (të cilat kanë gjeneruar të paktën 2,200 komente, 700 shpërndarje dhe 42,000 pëlqime) dhe një video që është shikuar 14,000 herë, e ka e vënë në vëmendje të vazhdueshme dhe të padëshirueshme, me qëllim të ngacmimit dhe frikësimit, duke e vënë nën shqetësim, ka ngacmuar online përmes rrjeteve të mediave sociale juristen dhe aktivisten, tani të dëmtuarën Flutura Kusari dhe anëtarët e saj të familjes.

Përmes këtyre veprimeve, i pandehuri ka kryer veprën penale "*Ngacmimi*" nga neni 182 i Kodit NR. 06/L-074 Penal të Republikës së Kosovës.

**I. Cilësia e të dëmtuarës**

Parashtruesja e kallëzimit penal (Tutje: *e dëmtuara)* është juriste e së drejtës së mediave. Krahas ushtrimit të profesionit të saj, ajo është aktive në jetën publike në fushën e të drejtave të njeriut, lirisë së medias dhe mbrojtjen e gazetarëve. Në dhjetë vitet e fundit, në cilësinë e aktivistes, ajo ka monitoruar çështjet që ndërlidhen me lirinë e medias dhe në veçanti mënyrën e menaxhimit të Radio Televizionit të Kosovës, Komisionit të Pavarur për Media dhe Komisionit për Media të Kuvendit të Kosovës.

E dëmtuara është figurë e respektuar shoqërore në Kosovë dhe në Europë. Ajo është anëtare e komisioneve të ekspertëve ligjorë të Bashkimit Europian dhe të Këshillit të Europës ndërsa në vitin 2024 është dekuruar me Urdhërin e Meritave të Republikes Federale të Gjermanisë nga ana e presidentit të Gjermanisë Frank-Walter Steinmeier. (The Order of Merit of the Federal Republic of Germany). E dëmtuara nuk mban asnjë funksionon publik.

**II. Ngacmimi është bërë si reagim dhe hakmarrje ndaj aktivizmit të të dëmtuares**

Në vitin 2021, Kuvendi i Kosovës ka shpallur konkurs për anëtarë të bordit të Radio Televizionit të Kosovës. E dëmtuara Flutura Kusari ka monitoruar këtë proces në cilësinë e aktivistës që nga momenti i hapjes së konkursit deri në përzgjedhjen e anëtarëve të bordi (përfshirë procesin e intervistimit të rreth 120 kandidatëve për anëtarë bordi në Kuvendin e Kosovës).

Një nga kandidatët për anëtar bordi ka qenë i pandehuri Mentor Llugaliu. Ajo vazhdon të monitorojë RTK-në dhe vazhdimisht ndan publikisht informacione nga monitorimi dhe ofron vlerësime zhvillimeve aty. Deputetët e Kuvendit të Republikës së Kosovës në seancën parlamentare të mbajtur më 6 dhjetor 2021 kishin votuar 8 anëtarët e Bordit të ri të Radio Televizionit të Kosovës. [1] I pandehuri Mentor Llugaliu nuk ishte zgjedhur anëtar në atë konkurs.

E dëmtuara, në mënyrë të vazhdueshme – përmes paraqitjes në media dhe në forma të tjera - ka bërë thirrje që anëtarët e bordit të RTK-së të përzgjidhen njerëz të pavarur politikisht, sidomos që në bord të mos emëroheshin njerëz që publikisht mbështesin parti të caktuara politike. Llugaliu njihet publikisht si mbështetës i Lëvizjes Vetëvendosje. [2]

[1] Raport i Lëvizjes FOL, Monitorimi i përzgjedhjes së anëtarëve të Bordit të RTK-së, https://levizjafol.org/wp-content/uploads/2022/01/Monitorimi-i-p%C3%ABrzgjedhjes-s%C3%AB-an%C3%ABtar%C3%ABve-t%C3%AB-Bordit-t%C3%AB-RTK-se-1.1.pdf

[2] **"**Pjesë e kësaj liste është edhe përkrahesi tjetër i Vetëvendosjes, Mentor Llugaliu, i cili njihet për statuset e tij në Facebook."
Ish-kandidatë për deputetë, zyrtarë dhe përkrahës të VV-së ia mësyjnë Bordit të RTK-së**,** https://gazetainfokus.com/ish-kandidate-per-deputete-zyrtare-dhe-perkrahes-te-vv-se-ia-mesyjne-bordit-te-rtk-se/?page1=11109

Postimi i parë i Llugaliut është bërë me datë 22 dhjetor 2021 apo 15 ditë pas përfundimit të procesit të përzgjedhjes së anëtarëve të bordit të RTK-së nga ana e Kuvendit të Kosovës. Në këtë status, të bashkangjitur si provë, ai shprehet "ku ligjin e bën kusarka..." dhe "Dhe në fund kush është kjo Mickoja Kusari që deputetët e 52%it po tuten nga kjo si sorrat nga strashilla e arave të kallamoqit?" Në postimin e datës 29 nëntor ai shprehet "bordi i përkrahun nga Mikcoja".

Kështu, përmes këtyre postimeve dhe të tjerave bëhet e qartë që ai e konsideron të dëmtuarën Flutura Kusari si person me influencë të madhe në deputetët e Kuvendit të Kosovës dhe si person që ka vendosur se kush do të përzgjedhet anëtar i bordit dhe rrjedhimisht e bën të dëmtuarën përgjegjëse për dështimin e tij për t'u bërë anëtar i bordit të RTK-së. Kjo konfirmohet tutje në statusin e datës 1 janar 2023 ku ai shkruan "kur pata kUnkuru unë për bord tij [RTK-së] të gjithë i pata pasë kundër. Të gjitha partitë politike përfshirë Vetëvendosjen, pastaj Mickojen..." Që nga ajo kohë, ai ka shkruar të paktën 101 postime ngacmuese kundër të dëmtuarës.

Kjo dëshmon që ngacmimi i ushtruar nga i pandehuri është reagim kundër aktivizmit të të dëmtuarës dhe hakmarrje për mospërzgjedhjen e tij si anëtar bordi ndonëse e dëmtuara nuk ka asnjë kompetencë ligjore për të përzgjedhur anëtarë të bordit të RTK-së.

Një dëshmi shtesë që konfirmon ngacminin për shkak të aktivizmit të të dëmtuarës është postimi i datës 27 qershor 2024 me ç'rasti ai ka postuar një fotografi të të dëmtuarës ku ajo kërkonte që të tërhiqej draftligji për Komisionin e Pavarur për Media ndërsa ai kërkonte që të ndodhte e kundërta nën arsyetimin që e dëmtuara punon kundër interesave të Kosovës.

Një seri tjetër e postimeve, që dëshmon që ngacmimi është bërë si formë hakmarrëse ndaj aktivizmit të të dëmtuarës, janë ato që kanë të bëjnë me përzgjedhjen e drejtorit të televizionit të Radio Televizionit të Kosovës.

Më 31 janar 2023, e dëmtuara kishte reaguar ndaj vendimit të bordit të RTK-së për përzgjedhjen e Rilind Gërvalla, një financues i Lëvizjes Vetëvendosje, si drejtor televiziv i RTK-së. Ajo kishte shkruar në llogarinë e saj në Meta "Aktivisti i VV-se, Rilind Gervalla, u votua drejtor i televizionit

publik te Kosoves, me tete vota per dhe asnje kunder. Kjo quhet kapje e pjeses informative nga partia ne pushtet.  Thellesisht e zhgenjyer qe eshte humbur mundesia per depolitizimin e RTK-se."

Po të njëjtën ditë, i pandehuri i kishte reaguar të dëmtuarës me një seri të postimeve që kanë zgjatur një jave të tërë. Më 31 janar 2023 ai kishte shkruar "E përshendes emërimin e Rilind Gërvallës si drejtor i programeve shqip në RTK. Rilindin nuk e njoh hiç, po meqenëse paska reagu Mickoja kundër dhe disa të ngjashëm si mickoja, atëhere me garancion ta mar që Rilindi është njeri i duhun. Fundja, kush leshi është Mickoja? Kurrëkush hiç!"

I pandehuri, në postimet e tij i referohet të dëmtuarës si "Mickoja' për t'i ikur bllokimit të llogarisë nga ana e Facebook. E dëmtuara e kishte raportuar dy herë në Facebook për çka atij i ishte mbyllur llogaria përkohësisht. Raportimin në Facebook i pandehuri e konfirmon në postimin e datës 31 nëntor 2023. Për t'i ikur rregullave të Facebook, ai i referohet si Mickoja dhe jo me emër dhe mbiemër të saj. Kjo konfirmohet me postimin e datës 25 shtator 2023 ku ai poston një fotografi nga një postim i të dëmtuarës dhe i referohet si Mickoja dhe me postimin e datës 19 shkurt 2024 ku ai poston një foto ku përmendet e dëmtuara me emer dhe mbiemër.

**II. Sjellje e vëmendjes së vazhdueshme të padëshirueshme**

I pandehuri Mentor Llugaliu është përfshirë për një periudhë prej 3 vitesh e tre muaj në sjellje të padëshirueshme dhe të vazhdueshme ndaj të dëmtuarës Flutura Kusari me postime në rrjetin social "Meta" (Facebook) duke përdorë shprehje të rrezikshme që kanë për qëllim të ngacmojnë, frikësojnë dhe t'i shkaktojnë shqetësim. Fakti që janë bërë postime në periudhë kohore prej 3 vitesh e tre muaj dëshmon vëmendjen e vazhdueshme si element i rëndësishëm i veprës penale "Ngacmimi".

I pandehuri, këtë e ka bërë qëllimshëm dhe plotësisht i vetëdijshëm. Niveli i lartë i dashjes së të pandehurit në kryerjen e kësaj vepre penale manifestohet haptazi, kur i njëjti legjitimon dhe krenohet me bullizmin e bërë, gjë për të cilën në natën e vitit të ri 2024 (31 dhjetor 2024) e ka postuar një fotografi të të dëmtuarës me shënimin "E bullizuara ime e vitit!" duke konfirmuar kështu sjelljen e vëmendjes së vazhdueshme të padëshirueshme ndaj saj.

Disa nga komentet e nxitura nga postimet që dëshmojnë nxitjen e vëmendjes së padëshirueshme edhe nga të tjerët janë: “Nuk len mut pa i shti hunte” (21 nëntor 2022),  “Qe dy vite insistoj qe te miratohet nje ligj për media që i parandalon këto gjëra por mickoja po kundërshton dhe Albini po tutet prej mickojes” (koment nga Nexhmedin Spahiu nën postimin e datës 5 dhjetor 2022), “vallahin qysh ka thënë Sami Lushtaku, pa ja kallxu venin Mickojes se kisha la, bash me pa ka ajo e bija e Adem Jasharit” (koment nën postimin e datës 5 dhjetor 2022), “kush leshi është Mickoja? Kërkush hic” (31 janar 2023), “Mickojen e kam pasë kundër se Mickoja ka mision që mediat e Kosovës me mbetë në nivel kriminal” (1 shkurt 2023)

Sjellja e vëmendjes së vazhdueshme ka kulminuar me postimin e datës 7 shkurt 2023 kur ai ka shkruar “Hajde të luajmë atë lojen me emra filmash e librash, tu e përdorë emrin Mickojë’. P.sh “Mickoja me 5 kambë”, Mickoja e ushtrisë së vdekur”...” Ky postim ka gjeneruar 224 komente.

Tutje, në një postim të datës 30 tetor 2023 i pandehuri shkruan “Meqenëse Mickoja e ka zgjedhë bordin e RTK-së, çmimit kryesor në Festivalin e Këngës në RTK u dashtë me ia lanë emrin “P***i i Mickojës”! ndërsa në një postim të datës 19 nëntor 2023 ai shkruan “kjo është gardiane e mediave kriminale…” ndërsa në postimin e datës 20 nëntor 2023 ai e quan të dëmtuarën si “pogllavicë e joformale e mediave mercenare e kriminale të cilat punojnë ditë e natë kundër Kosovës.”

Më 5 shkurt ai ka publikuar një këngë të gjeneruar me inteligjencë artificiale, ku përmendet e dëmtuara, e cila është dëgjuar 14,000 herë.

I pandehuri e konfirmoni vazhdimësinë e  ngacmimit me postimin e datës 21 nëntor 2023 ku shkruan “Valla Mickojë kot e ki, se për sa të jam gjallë kurrë s’kam me ta hjekë nxemjen prej maksimumi. Please share share vec për inati të Mickojës me kompani”, postim që është shpërndarë 30 herë.

**III. Komunikimi**

Komunikimi, si element i rëndësishëm i veprës penale "Ngacmimi" është bërë përmes 101 postimeve, të cilat kanë gjeneruar të paktën 2,200 komente negative dhe janë shpërndarë të paktën 700 herë. Po ashtu, i pandehuri është përfshirë në krijimin dhe komunikimin tek publiku të një video ku përmendet e dëmtuara, video kjo që është shikuar 14,000 herë. Postimet janë bërë përmes llogarisë së tij në "Meta" (Facebook) dhe të gjitha postimet e kanë statusin publik që nënkupton janë të dukshme për të gjithë 21,000 ndjekësit e tij dhe përtej.

**IV. Ngacmim, frikësim, shqetësim të madh emocional**

Shikuar të gjitha 101 postimet në tërësi, ato përmbajnë gjuhë denigruese, poshtëruese, përcmuese, ofenduese, shpifëse dhe nxitëse, qëllimi i të cilave shprehje është që e dëmtuara të ngacmohet, të frikësohet dhe të përjetojë shqetësim të rëndë emocional.

Me postimet e tij, i pandehuri ka përdorë shprehje që nënkuptojnë që e dëmtuara duhet të ndëshkohet fizikisht për aktivizmin e saj, shih postimin e datës 17 janar 2025 ku ai shkruan "Paj vallahin pa ja kallxu venin se kisha la, me pa ka ajo e bija e Helmut Kollit".

**V. Ngacmimi i anëtarëve të familjes**

Përtej ngacmimit të të dëmtuarës, i pandehuri ka ngacmuar edhe nënën dhe bashkëshortin e të dëmtuarës siç dëshmohet me postimet e mëposhtme, duke shkaktuar shqetësim edhe tek anëtarët e familjes dhe duke e rritur brengën e tyre për sigurinë e të dëmtuarës.

Në postimin e datës 17 janar 2025 ai ka shkruar "Mickojë m'ke dhezë atë NPTQMEL! Akronimi "NPTQMEL" qëndron për "Nanën Pa Ta Qi Mos e Lasha".

Me datë 5 shkurt 2025 ai ka postuar një fotografi ku përmendet bashkëshorti i të pandehurës si dikush që ka punuar për USAID me shënimin "Nuk e kam ditë por hiç nuk u befasova... Familjarisht thithës të fondeve për me sha e njollos Kosovën."

**VI. Obsesioni i të pandehurit me të dëmtuarën**

Përgjatë viteve, i pandehuri ka intensifikuar sulmet deri në atë nivel sa gati për çdo dalje publike të të dëmtuarës ai e ka ngacmuar atë përmes postimeve në media sociale. Në fakt, në një rast, vet përmbajtja e postimit tregon se i pandehuri e kishte pikërisht këtë qëllim: “A u prononcu hala Mickoja për këtë shi që s'po din të ndalun? Veç ajo e din daten kur ndalet shiu, se ka t'njofshëm edhe atje nalt! #kundërShiut #meMickojen”. Obsesioni i të pandehurit më dëmtuarën vazhdon ende. Vetëm me datë 5 shkurt 2025, i pandehuri ka publikuar gjithsej gjashtë (6) postime linçuese, ofenduese, tallëse, poshtëruese dhe denigruese ndaj të dëmtuarës.

Duhet theksuar fakti që ngacmimi është ndaj një aktiviste grua dhe se në disa postime i pandehuri e ngacmon të dëmtuarën për kauzat e saj që ndërlidhen me të drejtat e grave në Kosovë.

**VII. Vepra penale “Ngacmimi”**

Neni 182 i kodit Nr.06/L-074 Penal të Republikës së Kosovës përcakton se “Kushdo që përfshihet në një sjellje të vëmendjes së vazhdueshme dhe të padëshirueshme ose komunikon me qëllim të ngacmimit, frikësimit, lëndimit, dëmtimit të pasurisë apo vrasjes së personit tjetër ose fëmijëve të tij, familjes, të afërmve apo kafshëve shtëpiake ose kushdo që vë tjetrin nën vëzhgim me qëllim të ngacmimit, frikësimit, lëndimit, dëmtimit të pasurisë apo vrasjes së personit tjetër ose fëmijëve të tij, familjes, të afërmve apo kafshëve shtëpiake; dhe gjatë këtyre veprimeve vë atë person nën frikë të arsyeshme nga vdekja, lëndimi i rëndë trupor, dëmtimi i rëndë i pasurisë ose nën shqetësim të madh emocional, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet”.

Në rastin konkret, siç u elaborua më lartë i pandehuri ka ngacmuar online përmes rrjeteve sociale në mënyrë obsesive të dëmtuarën aktivisten Flutura Kusari dhe anëtarët e saj të familjes përmes 101 postimeve që kanë gjeneruar të paktën 2,200 komente, 700 shpërndarje dhe 42,000 pëlqime dhe një video që është shikuar 14,000 herë.

I pandehuri e ka ngacmuar të dëmtuarën si ragim ndaj aktivizmit të saj dhe si shenjë hakmarrje për dështimin e përzgjedhjes së tij si anëtar bordi i RTK-së, proces të cilin e dëmtuara e ka

monitoruar dhe komentuar publikisht në cilësinë e aktivistes. Qëllimi i ngacmimit është frikësimi dhe sjellja e shqetësimit emocional deri në atë masë sa e dëmtuara të tërhiqet nga jeta publike dhe kështu të shkaktojë efekti frenimi tek ajo dhe tek gratë tjera aktiviste.

Sipas aktgjykimeve dënuese për veprën penale të ngacmimit, të publikuara në portalin e gjyqësorit, rastet e deritanishme janë të një intensiteti jashtëzakonisht më të ulët se sa rasti në fjalë. Bazuar në këto aktgjykime të deritanishme, ky është rasti më i madh i ngacmimit online që targeton për një kohë kaq të gjatë me një numër kaq të madh të ngacmimeve një aktiviste grua.

Përballë gjithë kësaj situate, përmes këtij kallëzimi penal, e dëmtuara kërkon nga Prokurori i Shtetit ndërmarrjen e të gjitha veprimeve procedurale për mbajtjen llogaridhënës të të pandehurit për këtë vepër penale.

Këtij kallëzimi penal i bashkëngjiten:

1. Lista e linqeve të statuseve të të pandehurit kundër të dëmtuarës
2. Statuset (Screenshots) të të pandehurit kundër të dëmtuarës

21 mars 2025

E dëmtuara

Flutura Kusari

_________________________